**Ardhmëria jonë është në Shkolla e jo në Kisha e Xhami!**

Popullësia e Republikës së Kosovës, për vitin 2016, në varësi të moshës ishte: 28% ishin nga 0-14 vjeç dhe 65% ishin të moshës mes 15-64 vjeç( ku hyjnë edhe nxënësit e shkollave të mesme dhe studentët), kurse vetëm 7% participon të moshuarit mbi 65 vjeç![1]

Praktikues të islamit në tërësi qoftë atij tradicional apo atij radikal( vehabist), është tejet i ulët! Nga kjo mund të nxjerrim që shumica e besimtarëve islam, në Republikë të Kosovës, janë tradicional. Kurse shumë më të pakët në përqindje janë praktikuesit salafist( vehabist)![2]

Kosova ka 1131, prej tyre 43 çerdhe parashkollore, 969 shkolla fillore dhe të mesme të ulët, 119 shkolla të mesme të lartë.[3] Në kuadër të shkollimit të lartë publik, në Republikë të Kosovës, janë 9 institucione.[4]Kurse Institucione private të arsimit të lartë, në Republikën e Kosovës, janë 21 të tilla,[5] me numër studentësh afërsisht rreth 19.000.[6]

Nxënësit në arsimin parashkollor, prej 0-5 vjeç, janë 3915,[7] në shkollim parafillor në moshën 5-6 vjeçare, janë 21.655 nxënës,[8]në shkollim fillor dhe të mesëm të ulët janë 258.464 nxënës,[9] në shkollim të mesëm të lartë janë 83.906 nxënës,[10] pra numri total i nxënësve në institucionet publike parauniversitare është 367.940 nxënës.[11] Ndërsa në total numri i nxënësve në çdo nivel shkollimi të atij publik dhe privat për vitin 2016/2017, ishte 499.766.[12] Në arsimin privat parashkollor, janë 1.354 nxënës,[13] në shkollimin privat fillor dhe të mesëm të ulët janë 5.113 nxënës,[14] kurse numri i studentëve në institucionet private të arsimit të lartë janë 12.472.[15] Numri i studentëve në Universitetet publike dhe institucionet e arsimit të lartë privat, në Republikë të Kosovës, për vitin 2016/2017, është 123.988.[16]

Kemi pa shumë shkolla fillore dhe të mesme, që janë të stërngarkuara me numër nxënësish në një klasë që shkon deri në 45 sish, kurse në bazë të ligjit parashihet që në një

---

[1] http://ask.rks-gov.net/media/3598/kosova-n%C3%AB-shifra-2016.pdf faqe 10.
[2]http://www.qkss.org/repository/docs/Shkaqet_dhe_pasojat_e_perfshirjes_se_qytetareve_te_Kosoves_si_luftetare_te_huaj_ne_Siri_dhe_Irak_820753.pdf faqe 37.
[3] https://masht.rks-gov.net/uploads/2016/08/statistikat-e-arsimit-ne-kosove-shq.pdf faqe 49
[4] http://www.akreditimi-ks.org/new/index.php/sq/2015-09-16-11-39-57/2015-09-16-11-54-07
[5] Po aty.
[6] http://www.institutigap.org/documents/43587_Pasqyre_e_Arsimit_C3AB_LartCAB_nC3AB_KosovC3AB.pdf faqe7
[7] Po aty faqe 15.
[8] Po aty faqe 17.
[9] Po aty faqe 19.
[10] Po aty faqe 21.
[11] Po aty faqe 22.
[12] http://ask.rks-gov.net/media/3598/kosova-n%C3%AB-shifra-2016.pdf faqe 14
[13] https://masht.rks-gov.net/uploads/2016/08/statistikat-e-arsimit-ne-kosove-shq.pdf ,faqe 57.
[14] Po aty faqe 58.
[15] Po aty faqe 110.
[16] http://ask.rks-gov.net/media/3598/kosova-n%C3%AB-shifra-2016.pdf faqe 14

klasë të ketë deri në 30 nxënës! Mos të flasim më për mungesë kabinetesh, labaratoresh, paisjesh tjera mësimore, salla sporti.

Ndërsa në Republikë të Kosovës, numri i shkollave( të çdo niveli) janë gjithsej 1131, numri i teatrove në vitin 2015, në Republikë të Kosovës, është 29,[17]numri i kinemave është 363,[18]numri i galerive të artit është 26,[19]numri i muzeve dhe shtëpive muze, është 21,[20]numri i bibliotekave është 106.[21]

Në Republikë të Kosovës, janë rreth 750 xhami, prej tyre së paku 200 të ndërtuara pas luftës, shumica absolute e këtyre janë ndërtuar nga fondet e ardhura nga Turqia, Arabia madje edhe nga organizata të dyshimta humanitare që kanë lidhje me terrorizmin islamik. Në Prishtinë, në vitin 2000 ishin 13 xhami, kurse më 2016, janë 25- rritje kjo alarmante në krahasim me numrin e shkollave, apo objekteve tjera të arsimit! Në vitet e fundit, së paku disa dhjetra hoxhallarë janë arrestuar, disa të tjerë janë dëbuar nga vendi, disa dhjetra organizata të dyshimta humanitare të dyshuara për lidhje me terrorizmin islamik janë nën hetim apo janë mbyllur, disa qindra terrorist islamik kanë shkuar në vatrat e terrorizmit( Siri, Irak, Afganistan etj), ku disa dhjetra janë vrarë tashmë.

Jemi dëshmitar, që xhamitë në Republikën e Kosovës, në vitet pasluftës, ishin pothuajse vende që frekuentoheshin nga disa besimtarë të moshuar. Përhapja e praktikimit të islamit, kryesisht sektit salafist( vehabist), e dirigjuar nga Serbia dhe qarqet neo-osmanike, u pa qartë. Shkaku i përhapjes së praktikimit të islamit vehabist, menjëherë u panë pasojat, nga mospajtime deri akte dhune kundër besimtarëve tradicional. Por tashmë islami radikal, konsiderohet edhe si faktor rreziku serioz për Sigurinë Kombëtare edhe në Republikë të Kosovës.

Ardhmëria e Kombit tonë, është Shkolla. Gjyshërit tonë, si praktikues më të zakonshëm të islamit tradicional, duke besu në dashurinë ndaj nipërve dhe mbesave të tyre, të bëjnë çmos, nuk na duhen Kisha e Xhami, por vetëm Shkolla!

Më:12.11.2017

Shkruar nga Drita dhe Lendita Jashari

[17] http://ask.rks-gov.net/media/3598/kosova-n%C3%AB-shifra-2016.pdf faqe 17
[18] Po aty, faqe 18
[19] Po aty.
[20] Po aty, faqe 19
[21] Po aty.

